# Kapituj rreth martesës

﴿ كتاب النكاح والصداق من كتاب: منهج السالكين ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Adurrahman b. Nasir Es Sadij

**Përktheu:** Irfan Tota

**Rishikoi:** Driton Lekaj

2010 - 1431



# ﴿ كتاب النكاح والصداق من كتاب: منهج السالكين ﴾

« باللغة الألبانية »

عبد الرحمن بن ناصر السعدي

ترجمة: عرفان توتا

مراجعة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

## - Hyrje:

Martesa është nga syneti i Profetëve (alejhimu selam). Profeti (alejhi salatu ue selam) ka thënë: *"O ju të rinj! Kush ka mundësi, le të martohet, sepse martesa të largon më shumë nga shikimi haram dhe të ruan më tepër nga imoraliteti. Dhe kush nuk ka mundësi, le të agjërojë, sepse agjërimi është mbrojtje për të".* (Buhariu dhe Muslimi) Gjithashtu ka thënë: *"Femra martohet për katër gjëra: Për pasurinë e saj, për prejardhjen e saj, për bukurinë e saj dhe për fenë e saj, martohu me atë që është fetare, të jesh i lumtur .* (Buhariu dhe Muslimi)

Muslimani duhet të zgjedhë atë që është fetare, me prejardhje të mirë, atë që e donë dhe që lind shumë fëmijë. Nëse ka dëshirë në zemër që të kërkojë një femër, i lejohet atij që të shikojë prej saj, atë që e nxit për tu martuar me të.

Muslimanit nuk i lejohet që të kërkojë dorën e një femre kur një musliman tjetër po e kërkon atë, derisa të heqë dorë apo t'i japë leje. Nuk lejohet gjithashtu që ta kërkosh dorën e një femre drejtpërdrejt, kur ajo është në 'iddeh' nga burri që e ka ndarë tre herë apo i ka vdekur.. Por, nga ana tjetër lejohet në mënyrë të tërthortë, bazuar në fjalën e Allahut: *"Nuk është mëkat, paraqitja juaj për martesë ndaj grave (që kanë kryer afatin e tyre), në mënyrë të tërthortë...". (El Bekare: 235)* Mënyra e tërthortë është kur i thotë: Unë e pëlqej një femër si ti, ose : Mos ma humb rastin tënd etj.

Kur të bëjë aktin e martesës, duhet të thotë hutben e Ibn Mesudit (radijallahu anhu) i cili thotë: Profeti (alejhi salatu ue selam) na ka mësuar që kur të kemi ndonjë nevojë të themi: *"Innel hamde lilah, nahmeduhu ue nesteinuhu ue nastagfiruh, ue neudhu bil-lahi min shururi enfusina, ue sejjiati a'malina. Men jehdihilahu fela mudile leh, ue men judlil, fela hadije leh. Ue esh'heduen la ilahe il-*

*lAllah, uahdehu la sherijke leh, ue esh'he duen-ne Muhameden, abduhu ue resululuh,*[1] dhe lexon tre ajetet:

*“O ju që besuat, kini frikë All-llahun me sinqeritet të vërtetë dhe mos vdisni, pos vetëm duke qenë muslimanë (besimtarë)!”* (Ali Imran: 102)

*“O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqën) e saj, e prej atyre dyve u shtuan burrra shumë e gra. Dhe kini frikë All-llahun që me emrin e Tij përbetoheni, ruajeni farefisin (akraballëkun), se All-llahu është mbikëqyrës mbi ju.”* (En Nisa: 1)

*“O ju besimtarë, pëmbajuni mësimeve të All-llahut dhe thuani fjalë të drejta. Ai (All-llahu) iu mundëson të bëni vepra të mira, ju shlyen juve mëkatet tuaja, e kush respekton All-llahun dhe të dërguarin e Tij, ai ka arritur një sukses të madh.”* (El Ahzab: 70-71)

Martesa nuk është e saktë, vetëm nëse përgjegjësi i femrës është dakord, duke i thënë : Ta dhashë për martesë, etj. Dhe kur bashkëshorti apo i zëvendësi i tij pranon, duke thënë: E pranova këtë martesë, etj**.**

## - Kushtet e martesës:

Është e domosdoshme që martesa të bëhet me pëlqimin e të dy bashkëshortëve.

Përveç vajzën, kur është e vogël, të cilën e detyron babai i saj apo dhe robëreshën kur e detyron pronari i saj. Po kështu është e domosdoshme që femra të ketë përgjegjës në martesë. Profeti (alejhis salatu ue selam) ka thënë: *"Nuk ka martesë pa përgjegjës (kujdestar)".* (Ahmedi, etj, hadith i saktë)

[1] Përkthimi: “Vërtet falënderimi i takon vetëm Allahut. Atë e falënderojmë dhe nga ai ndihmë dhe falje kërkojmë. Prej Allahut kërkojmë mbrojtje nga e keqja që përmbajnë shpirtat dhe veprat tona. Kë e udhëzon Allahu s’ka kush që ta humbë, e kë e humb Allahu s’ka kush e udhëzon. Dhe dëshmoj se nuk ka zot që meriton adhurimin pos Allahut , që është i vetëm dhe i pashoq si dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij.”

Personit të parë që i takon për të martuar një vajzë të lirë, është babai i saj dhe paraardhësit e tij, pastaj djali i tij dhe pasardhësit e tij, pastaj njerëzit më të afërt të saj.

Në hadithin që e transmeton Buhariu dhe Muslimi thuhet: *"Nuk martohet vejusha derisa të konsultohet dhe të pohojë dëshirën e saj qartazi dhe nuk martohet virgjëresha, derisa t'i kërkohet leje. I thanë: o i Dërguari i Allahut si është leja e saj? A i u përgjigj: "Kur ajo hesht". Profeti (alejhis salatu ue selam) ka thënë: "Përhapeni lajmin e martesës ".* (Ahmedi)

Nga kjo përhapje e lajmit, është dhe dëshmia e dy personave të drejtë, lajmërimi dhe rënia e defit (daires) etj. Nuk i lejohet përgjegjësit të femrës që ta martojë me një person që nuk është i përshtatshëm për të; i ç'thururi nuk është i denjë për atë që është e përmbajtur. Arabët janë të denjë për njëri-tjetrin.

Nëse femra nuk ka përgjegjës apo mungon për një kohë të gjatë apo nuk pranon që ta martojë me një njeri të denjë, e marton prijësi siç ka ardhë në hadith: *"Prijësi është përgjegjës për atë që nuk ka përgjegjës".* (Ahmedi, Ebu Daudi etj) Duhet patjetër që të caktohet femra me të cilën bëhet akti i martesës dhe nuk lejohet që të thotë: të dhashë vajzën time, kur ka edhe vajza të tjera, derisa ta dallojë atë me emrin apo me cilësitë e saj.

Po kështu, duhet që të mos ketë pengesa për martesë, siç janë përmendur tek tema e femrave që nuk lejohet të martohesh me to.

## - Femrat që nuk lejohen të martohesh me to:

❖ Ato janë dy llojesh:

1. Ato që nuk lejohen përgjithmonë.
2. Ato që nuk lejohen për një kohë të caktuar.

## Ato që nuk lejohen përgjithmonë janë dy llojesh:

- ✓ **Femrat që nuk lejohet martesa me to për shkak të lidhjes së gjakut dhe ato janë shtatë:**

1. Nëna dhe paraardhëset e saj (gjyshja e nënës, e babait etj).
2. Vajza dhe pasardhëset e saj (vajza e saj, etj.)
3. Motra në përgjithësi.
4. Vajzat e motrave.
5. Vajzat e vëllezërve.
6. Hallat e tij apo të paraardhësve të tij (halla e babait, e nënës etj).
7. Tezet e tij apo të paraardhësve të tij (tezja e babait, e nënës etj).

- ✓ **Femrat nga gjiri dhe ato janë shtatë, si ato të gjakut.**
- ✓ **Përveç këtyre janë dhe katër nga miqësia dhe ato janë:**

1. Nëna e gruas dhe paraardhëset e saj (gjyshja e gruas etj).
2. Vajza e gruas (me një burrë tjetër që e ka ndarë) dhe pasardhëset e saj, nëse ka kryer marrëdhënie intime me nënën e saj.
3. Gruaja e babait dhe paraardhëset e saj. (gruaja e gjyshit, etj)
4. Gruaja e djalit dhe pasardhëset e saj (gruaja e nipit, etj).

- Të gjitha këto nga gjaku apo nga gjiri.

Baza për këtë është fjala e Allahut: *“Nuk iu lejohet ju (martesa) me nënat tuaja, ...."* (En Nisa: 23)

Po kështu dhe thënia e Profetit (alejhi salatu ue selam): *"Është haram (martesa kur ka lidhje) nga gjiri, siç është haram nga prejardhja apo lindja".* (Buhariu dhe Muslimi)

## Femrat që nuk lejohet martesa me to, për një afat të caktuar janë:

Ato që i ka përmendur Profeti (alejhi salatu ue selam) në thënien e tij: *"Nuk bashkohet një femër me hallën e saj apo një tjetër me tezen e saj (nuk martohen me një burrë)".* (Buhariu dhe Muslimi)

Po kështu thënia e Allahut : *"... dhe (iu ndalohet) të bashkoni mes dy motrave ..."* (En Nisa: 23)

Njeriut të lirë nuk i lejohet që të martohet me më tepër se katër gra, dhe robit nuk i lejohet  të martohet me më tepër se dy gra.

Por i lejohet atij që të kryejë marrëdhënie intime me robëresha me sa të dëshirojë (pa përcaktim).

Nëse mohuesi (kafiri) bëhet musliman dhe ka dy bashkëshorte motra, zgjedh njërën prej tyre. Ose ka më tepër se katër gra, zgjedh katër prej tyre dhe i ndan të tjerat.

Nuk lejohet martesa me atë femër që është me ihram, derisa të mbarojë koha e tij, as me atë femër që ka qenë e martuar me dikë tjetër, e cila është në "iddeh" deri sa të mbarojë koha e saj.

Nuk lejohet martesa me imorale  vetëm se me imoral, derisa të pendohet.

Gjithashtu nuk i lejohet të martohet me atë grua që e ka ndarë tre herë, derisa të martohet me një burrë tjetër, i cili ka kryer marrëdhënie, e ka ndarë dhe i ka mbaruar nga iddeh.

Lejohet të bashkosh dy motra robëresha, por nëse kryen marrëdhënie intime me njërën nuk duhet të kryesh me tjetrën, derisa të mos jetë robëreshë e tij apo të martohet pasi të sigurohet se s'është shtatzënë.

E bën haram dhënia gji, kur fëmijës nuk i ka kaluar koha e dhënies së gjirit.

Numri dhënies së gjirit është pesë herë e më shumë. Me këtë ai bëhet fëmija  i saj dhe fëmijët e tij, bëhen fëmijë të asaj që i dha gji dhe të burrit të saj.

Moslejimi i martesës kalon nga ana e asaj që i ka dhënë gji dhe burrit të saj, ashtu siç nuk lejohet kur ka lidhje gjaku.

## - Kushtet brenda martesës:

Kushtet në martesë janë ato që vihen nga njëri prej bashkëshortëve ndaj tjetrit.

**Këto kushte janë dy llojesh:**

1. Kushte të sakta, si: Kushti i që vë femra për të mos martohet burri saj me grua tjetër apo të ketë robëreshë që kryen marrëdhënie intime me të, të mos e nxjerrë nga shtëpia e saj apo vendi i saj, shtimi i pajës (mehrit) apo  i shpenzimeve, e të tjera si këto. Të gjitha këto futen në fjalën e Profetit (alejhi salatu ue selam):

> *"Kushtet që meritojnë më shumë të përmbushen, janë ato me të cilat keni bërë hallall martesën"* (Buhariu dhe Muslimi)

2. Kushte të pasakta, dhe prej tyre janë: Martesa me përcaktim kohor (mutah), martesa që bëhet me qëllim për të lejuar që kjo grua të rikthehet tek burri i parë (tahlil), martesa që bëhet në këmbim të një femre me një tjetër, pa pajë mes tyre. (shigar)

Profeti (salallahu alejhi ue selem) në fillim e ka lejuar martesën me përcaktim kohor, pastaj e ndaloi atë. Ai ka mallkuar atë person që martohet me një femër për ta bërë hallall për ish-burrin e saj, siç e ka mallkuar edhe këtë femër që martohet me këtë qëllim.

Ka ndaluar martesën me këmbim të dy femrave me njëra-tjetrën pa pajë në mes tyre. Për të gjitha këto ka hadithe të sakta.

- **Mangësitë në martesë:**

Nëse njëri nga bashkëshortët gjen një të metë tek tjetri, si çmenduria, lebëra (gërbulë), etj dhe nuk ka qenë në dijeni për këtë para se të bëhej akti i martesës, ka të drejtë që ta prishë këtë akt.

Nëse femra e shikon që burri i saj është impotent, e pret një vit. N.q.se ai vazhdon në atë gjendje, i lejohet që ta prishë aktin e martesës.

Nëse femra robëreshë lirohet dhe bashkëshorti i saj është akoma rob, ajo ka të drejtë që të ndahet prej saj ose të qëndrojë me të, sipas hadithit të gjatë të Aishes (radijallahu anha) në tregimin e Berires ku ndër të tjera thotë: *"Kur Berirja u lirua, u la të zgjedhë për burrin e saj".* (Buhariu dhe Muslimi)

Kur akti i martesës prishet para marrëdhënieve intime, femrës nuk i takon paja. Por nëse prishja e aktit është pas marrëdhënieve, atëherë asaj i takon paja dhe burri i saj shkon dhe ia kërkon (pajën) atij që e mashtroi për këtë të metë.



(Pasuria që i jep burri gruas si këmbim për veten e saj)

Paja duhet të jetë e vogël. Është pyetur Aishja (radijallahu anha): Sa ka qenë paja që ka dhënë Profeti (alejhi salatu ue selam)? Dhe është përgjigjur: *"Paja që ka dhënë për gratë e tij ka qenë 12 okë e gjysëm të cilat janë 500 derhem".*[2] (Muslimi)

*Safija u lirua nga robëria dhe dhënia e lirisë ishte paja e saj.* (Buhariu dhe Muslimi)

Profeti alejhi (salatu ue selam) i tha një burri: *"Gjej qoftë edhe një unazë prej hekuri".* (Buhariu dhe Muslimi)

Gjithçka që ka vlerë dhe jepet me qira, vlen të jepet pajë.

Nëse martohet me një femër dhe nuk i ka caktuar vlerën e pajës, asaj i takon e një pajë aq sa kanë të afërtat apo shoqet e saj.

Nëse burri e shkurorëzon bashkëshorten para se të kryejë marrëdhënie intime, i jep diçka nga pasuria e tij, sipas gjendjes financiare të burrit të saj, bazuar në thënien e Allahut: *"Nuk ka gjynah mbi ju, në qoftë se i ndani gratë, kur akoma nuk i keni prekur ato (për të bërë marrëdhënie me to) dhe nuk u keni përcaktuar mehrin, por jepuni atyre (një dhuratë të përshtatshme); i pasuri sipas pasurisë së tij dhe i varfëri sipas pasurisë së tij, e një dhuratë me një vlerë të arsyeshme është detyrë për ata që bëjnë vepra të mira".* (Bekare 236)

Gruas i takon paja e plotë kur i vdes burri ose ka kryer marrëdhine intime (dhe e ka ndarë).

Kur e ndan burri para se të kryejë marrëdhënie intime dhe i ka caktuar pajën, gruas i takon gjysma e saj.

[2] Sh.p. 500 dirherm =15000 l të reja.

Por, nëse gruaja e lë burrin, apo e ndan burri gruan për shkak të një të mete që ka, asaj nuk i takon asnjë pjesë e pajës.

Ai që ndan gruan e tij, duhet që t'i japë diçka nga pasuria e tij, si ngushëllim për të, sepse Allahu thotë: *"Dhe për gratë e ndara, mbajtja me mjete jetese, të jetë në një shkallë të arsyeshme. Kjo është detyrë për të devotshmit ".* (Bekare 241)

- **Bashkëjetesa mes dy bashkëshortëve:**

Duhet që secili prej bashkëshortëve, të jetojë mirë me tjetrin, shoqëri të mirë, mos dëmtim dhe dhënia e hakut në kohën e duhur.

Gruaja ka për detyrë: Bindjen ndaj burrit në marrëdhënie intime, të mos dalë nga shtëpia apo të udhëtojë vetëm se me lejen e tij, shërbimi i burrit, si: gatimi. etj.

Kurse burri ka për detyrë: Të mbulojë shpenzimet, ta veshëmbathë siç thotë Allahu: *"Dhe bëni jetë të mirë me to ".* (En Nisa: 19)

Ka ardhë në hadith: *"Ju këshilloj të silleni mirë me gratë"*, dhe *"Më i miri prej jush është ai që është më i mirë për familjen e tij".*

Po kështu ka thënë: *"Kur ta thërrasë burri gruan e tij në krevat dhe ajo nuk pranon që të vijë, e mallkojnë melekët derisa në agim".* (Buhariu dhe Muslimi)

Gjithashtu burri duhet të mbajë drejtësi mes grave të tij, në qëndrimin tek ato, në shpenzime, veshmbathje dhe sa të ketë mundësi të mbajë drejtësi.

Profeti (alejhi salatu ue selam) ka thënë: *"Kush ka dy gra dhe anon nga njëra prej tyre, vjen Ditën e Kiametit me njërën shpatull të shtrembëruar".* (Buhariu dhe Muslimi)

Enesi (radijallahu anhu) ka thënë: "Nga syneti është që kur të martohet burri me një beqare pas një të vejë, të qëndrojë tek ajo

shtatë ditë, pastaj u ndan ditët mes tyre. Nëse martohet me të vejë, qëndron tek ajo tri ditë, pastaj u ndan ditët". (Buhariu, Muslimi)

Gruas i lejohet, nëse nuk dëshiron që ta marrë hakun e saj, qëndrimin e burrit tek ajo, në shpenzime apo në veshmbathje, me lejen e burrit të saj.

Seodja bint Zum'ah (radijallahu anha) ia dha ditën e saj Aishes (radijallahu anha) dhe Profeti (alejhi salatu ue selam) kur ndante ditët, i jepte Aishes ditën e saj dhe të Seodes.

Nëse burri ka frikë kundërshtimin e gruas së tij dhe këto shenja kundërshtimi shfaqen tek ajo, atëherë ai e këshillon, nëse këmbëngul, e braktis nga krevati, po nuk pranoi t'i bindet, e godet lehtë.

Nuk lejohet kjo, kur burri nuk i ka dhënë hakun e saj.

Nëse ekziston frika se mund të ndahen nga njëri-tjetri, u dërgojnë një gjykues nga të afërmit e tij dhe një tjetër nga të afërmit e saj, të cilët e njohin çështjen, dinë të bashkojnë dhe të ndajnë, kur e shikojnë të arsyeshme, qoftë me dëmshpërblim etj, apo dhe i ndajnë. Çfarëdo që të veprojnë lejohet.

*Allahu e di më së miri!*